KOÇO RACIN

# *V J E R S H A*

Përktheu
LUTFI RUSI

SHTËPIJA BOTUESE SHTETNORE PËR LETËRSI
ARTISTIKE „KOÇO RACIN"
Shkup — 1953

# PARATHANJE

Rruga e shkurtë e zhvillimit të letërsís bashkëkohore maqedonase âsht e lidhun ngushtë me emnin e poetit Kosta Racin. Ai kundrohet si krijues i saj dhe njikohësisht si vazhdues i veprës poetiko-patriotike të poetëve të gjysmës së dytë të shekullit XIX: Konstantin Milladinovit, Rajko Zhinzifovit dhe Gligor Përliçevit.

Midis Racinit dhe tre poetëve të përmendun egziston nji periudhë ndaljeje të vazhdueshëme, periudhë e nji pasiviteti të plotë në krijimin poetik. Shkaku mâ i randësishëm qëndron në kushtet shum të randa politike për shprehjen e lirë të kulturës kombëtare maqedonase dhe të kombësís maqedonase në përgjithësí. Përndryshe nga gjiu i popullit maqedonas dulën shum poetë të talentuem, por të detyruem t'emigrojnë ose të largohen nga vendlindja, dhe tue u njohtë me gjuhnat mâ të zhvillueme letrare ia kushtuen talentin e tyne poetik vendeve ku jetojshin. I tillë âsht për shembëll rasti me maqedonasin Hristo Smirnevski, i njohtun mirë si poet proletar bullgar, me Kosta Abrasheviqin i cili njihet si

poet proletar sërb. Regjimet e denacionalizimit kombëtar që rradhoheshin njani mbas tjetrit, janë faktorë për pengimin e zhvillimit kulturor, dhe prej kësaj edhe për letërsín nacjonale maqedonase.

Vetëm në vjetet e fundit para Luftës së dytë botnore âsht shënue nji veprimtarí mâ aktive dhe mâ sistematike në lamin e letërsís kombëtare maqedonase. Atëherë çfaqen edhe fillimet e letërsís së re maqedonase, të shprehun në pjesët teatrale të Vasil Iloskit, Anton Panovit, Risto Krles dhe me përmbledhjet e vjershave të Kosta Racinit, Venko Markovskit dhe Kole Nedelkovskit. Asht karakteristike se kjo çfaqje fillon në vjetët e hegjemonís së ish Jugosllavís me gjithë zbatimin e plotë të politikës denacionalizuese të hegjemonís sërbomadhe, për të cilën Maqedonija ishte Jugu sërb dhe klasik, e gjuha maqedonase-gjuhë e sërbëve të jugut. Padyshim fillimi në atê kohë i letërsís së re maqedonase çfaqet si nji kundëraksion vendimtar ndaj politikës së çkombëtarizmit dhe âsht nji shprehje reale e shkallës së mbërrijtun të zgjimit kombëtar maqedonas, por në rradhë të parë, ky fillim i krijimit letrar në gjuhën maqedonase kushtësohet nga qëndrimi i Partís komuniste të Jugosllavís, nën udhëheqjen e shokut Tito, ndaj çashtjes kombëtare maqedonase. PKJ qysh atëherë ishte partija e vetme, e cila çashtjen maqedonase e vû si çashtje kombëtare të vetë popullit maqedonas. Pikë nisht nëpër këtê qëndrim, kundruell politikës së çkombëtarizmit të regjimeve, u krijuen kushtet e përshtatshëme për zhvillimin e letër-

sís bashkëkohore maqedonase. Nga mezi i inteligjencís dhe rinís përparimtare dhe demokratike duelën poetë pionerë modestë, por t'entuzjazmuem për letërsín maqedonase. Por jo vetëm nga ky mez, por edhe nga klasa puntore duelën atdhetarë të flaktë dhe bij besnikë të popullit të robnuem, që luftuen për lirín dhe pamvarsín me fjalë poetike, në gjuhen amtare të ndalueme dhe të mohueme nga ana e robnuesit. Midis këta pasardhësa bashkëkohorë të poetëve të renesanës së shekullit XIX i pari e fillon aktivitetin e vet poetik dhe bâhet shum popullor poeti Kosta Racin — luftëtar për lirín e popullit të vet me anën e jetës së vet dhe me anën e poezís së tij revolucjonare.

*

* *

Kosta Apostolev Solev - Racini ka lindë me 26 Tetuer të vjetit 1909 në Veles dhe âsht bir i nji familjes së vorfën. Për shkak të gjendjes së keqe materjale mbaron në vendlindjen vetëm klasën e II gjymnaz. Mbas kësaj mjeshtërija e t'atit-punimi i shtambave-bâhet dhe mjeshtërí e tij. Tue i ndi qysh në vogjëlí vuejtjet e jetës së randë puntore, Racini nuk dëshprohet, nuk pajtohet me fatin e vet dhe të mijave puntorë të tjerë. Ai nuk ka mjete për vazhdimin e shkollës, por ka zotësí. I etshëm për dije, me nji natyrë inteligjente dhe me nji zotësí të rrallë zotnon shpejt atê që e lexon, e shfrytëzon çdo rast të kohës së tij të lirë për nji vetarsimim të nguruem. Ai rrin nete të tana mbi fletët e shkrimtarëve të mëdhej, të cilët i japin njohje të gjana për jetën. Dhe siç e

mëson mjeshtërín e randë të t'atit, e mëson edhe mjeshtërin e leximit, tue fitue nji dobí të madhe prej pjesëve të lexueme. Mendon për atê që e lexon, ban shënime dhe mâ në fund ban përfundim se jeta mund të jetë mâ e mirë, mâ e përshtatshëme për njeriun. Në këtê drejtim mâ së shumti e ndihmon letërsija marksiste të cilën e lexon baras me ate artistiken. Kështu vetë jeta e shtyn kah letërsija e jetës dheme anë të njanës dhe tjetrës bâhet vendimtarisht luftëtar për çlirimin e vllazënve të vet —puntorëve—nga shfrytëzimi i mundit të tyne. Prandaj si i ri hyn në rradhët e lëvizjes puntore e mâ vonë edhe në rradhët e Partís komuniste të Jugosllavís.

E randë âsht jeta e çdo luftëtari revolucjonar, e randë bâhet dhe jeta revolucjonare e Racinit. Luftnat kundër shfrytzuesave të klasës puntore, ndjekje nga ana e policís, burgimet, internimet dhe hikja nga duert e policís-e tillë âsht rruga e revolucjonarit Racin. Në këtê rrugë ai rritet tue punue papushim si luftëtar dhe shkrimtar puntuer. Fillon si organizator dhe instruktor i SKOJ-it në Veles e bâhet redaktor i organit të Komitetit krahinuer të PKJ për Maqedoní — i gazetës „Iskra". Për këtê aktivitet të tij revolucjonar Racini e sheh dy herë burgun në Maribor në vjetin 1931, afër dy muej, dhe të Sremska Mitrovicës, burg në të cilin gjindeshin, udhëheqësat ma të njohtun të klasës puntore të Jugosllavís, ku qëndroi dy vjet. Por edhe burgu âsht shkollë e mirë për tê, e veçanrisht për përforcimin e gadishmënís së tij, që të japi tanë fuqít për

çlirimin nacjonal dhe socjal të popullit të robnuem.

Mjaft e frytshëme âsht edhe veprimtarija e Racinit si shkrimtar proletar. Tue punue si korektor i gazetave në Shkup, Beograd dhe Zagreb ai vjen në kontakt me intelektualë përparimtarë—me shkrimtarë, publicistë dhe zhurnalistë. Kjo e ndihmon shum që të hyjë edhe vetë në lëvizjen përparimtare kulturore dhe të bashkëpunojë edhe vetë aktivisht si shkrimtar. Me vjersha, tregime dhe artikuj. Racini bashkëpunon nëpër revistat e njohtuna përparimtare si „Literatura", „Sovremena stvarnost" „Knjizhevnost" në Zagreb dhe „Nasha Stvarnost" në Beograd, kurse në vjetin 1939 e boton në Zagreb përmbledhjen e vet të parë dhe të fundit — „Beli mugri" (Agimet e bardha).

Edhe veprimtarija letrare, veçanrisht përmbledhja e vjershave „Beli mugri" i sollën Racinit ndjekje nga ana e policís. Menjiherë mbas botimit të kësaj përmbledhje policija e ndaloi shpërndamjen, e autorin e saj e internoi. Por me këtê u bâ edhe mâ i njohtun emni i tij dhe mâ shum u rrit randësija revolucjonare e Racinit. Për turmat puntore të Maqedonís ai ishte luftëtar i guximshëm, me vepra revolucjonare dhe me fjalë revolucjonare. Dhe kur vazhdoi si i tillë edhe në kohë t'okupacjonit fashist bullgar, kur u burgos dhe u internue nga robnuesat e rij të popullit maqedonas, emni i tij shënonte faqe të ndritshëme edhe në luftën ngadhnjyese çlirimtare. Prandaj vdekja e tij me 13 Korrik 1943, si pjesmarrës në luftën

partizane kundër armiqve të Maqedonís âsht nji mbarim krenar i nji jetës së kushtueme veprës për nji t'arthme mâ të mirë për popullin punues.

Puntor dhe shkrimtar puntuer Kosta Racini i ndin vuejtjet e padurueshëme dhe synimet e popullit punues, për atê ato janë vuejtje dhe synime të tija dhe si të tilla i shprehë në poezín e tij. Prandaj poezija e Racinit âsht poezí e vuejtjeve dhe e luftës, por e atyne vuejtjeve dhe luftnave në të cilën dhe me të cilën jeton shumica dërmuese e popullit maqedonas. Vija tematike kryesore e kësaj poezije âsht shprehë qysh në vjershën „Nji puntorit", e botueme në vjetin 1936 në revisten letrare „Knjizhevnost" në Zagreb. Këtu âsht i shprehun fati i puntorëvet, të cilët krijojnë pasunina materjale për të tjerët, kurse vetë jetojnë në nji mjerim të zi. Por krahas me këtê përshkrim të mjerimit, në vargjet e fundit të vjershës ka shprehë edhe protestin kundër shkaktarëve të fatkeqsive puntore dhe gadishmënín puntorë për ndrrimin dhe shkatrimin e sistemit shfrytzues dhe për ndërtimin e nji sistemi të ri njerzuer.

Në këtê rrugë ashtu të zgjedhun, që çon prej robnimit kah çlirimi, zhvillohet dhe rritet poezija e Racinit. Kjo âsht mâ e randësishmja në tê, sepse poezija e tillë u përgjigjet nevojave mâ të theksueme dhe mâ aktuale të vetë jetës në Maqedonín e asaj kohe. Populli vuen dhe lufton, e poeti që jeton në mez të tij dhe që don t'i jetë besnik, e shpreh vuejtjen dhe luftën në vargje. Për këtê shkak te-

matika e poezís së Racinit âsht krejtësisht socjale, e lindun nga dashtunija ndaj popullit, nga urrejtja ndaj ata që janë fajtorë për jetën e vështirë të popullit. Mâ së pari si puntor poeti i këndon me nji intimnitet të thellë dhe jo në mënyrë artificjale brengët e randa, përpjekjet luftarake dhe shpresat e ndritshëme të vllazënve puntorë. Poezija e tij âsht në plot kuptimin e fjalës poezí me motive proletare.

Kështu, në vjershën „Lenka" Racini këndon për vdekjen tragjike të vajzës maqedonase — duhanmbledhëse, e cila e etshëme për jetë ndahet në rinín mâ të mirë nga jeta; në „Ndamja" dhe „Tatunço" këndon për jetën e keqe që bâjnë nëpër vendet e hueja gurbetçijt bashkëkohorë maqedonas — katundarët e proletarizuem, të cilët gjatë rrugës së vështirë të gurbetit e gjejnë rrugën e luftës për çlirimin nga mundimet e zeza; në vjershën „Në Strugë dyqan të kem" âsht e përshkrueme tragedija e zejtarëve të vorfënuem, të cilët nuk janë të zotët ta kuptojnë gjendjen e viktimës së konkurencës s'atyne që ndërtojnë pallata dhe banka. Jo vetëm në këtê, por edhe në nji varg të tanë të vjershave të përmbledhjes „Beli mugri", krahas me përshkrimin e gjendjes së randë të popullit, âsht vû edhe pyetja: si të dilet prej gjendjes ku njeriu âsht i robnuem prej njeriut. Përgjegja mundet të jetë vetëm nji, dhe kjo përgjegje përfshihet në kuptimin e fjalës: luftë. Prandaj poezija e Racinit paraqitet si ftesë për luftë të guximshëme kundër shfrytzuesave — n'emën të ditës së nesërshëme për lirí. Me qjithë se në disa vjersha si në „Ditët"

dhe „Elegjît“ poeti për nji moment ka ra në pesimizëm, ky moment âsht vetëm që mâ mirë të shprehi protestin, i cili nuk âsht vetëm kritikë e ashpër e jetës, por protest i cili rritet në luftë dhe në besim luftarak për t'ardhmen. Këtu qëndron fuqija e Racinit-të kalojë në poezín e vet prej revoltimit me realitetin në të cilin jeton kah thirrja luftarake për ngadhnjimin e nji realiteti rranjësisht të ndryshëm. Te Racini âsht motivi kryesuer që sundon krijimin e tij parimi optimist luftarak, te ai sundon besimi i gjallë dhe real për t'ardhmen ngadhnjyese të vllazënve të tij të vuejtun. Ma mirë me thanë këtê besim e shprehë me ethuzijazmin jetsuer, me dashtunín e tij të pakufizueme ndaj jetës, si arenë të luftës së vazhdueshëme kah zhvillimi dhe përparimi. Në këtê e zbulon edhe kuptimin e jetës së tij dhe të jetës njerëzore në përgjithësí, por si moto e tij mâ e përpiktë për jetën e tij të shkurtë jehojnë mâ së miri vargjet:

Në se shtëpí unë nuk bana
në se shimshir derë s'hapa,
shpí vllaznore e kam botën —
vllaznisht zemrën që e hapën,
zemra — shtëpí mâ e naltë
zemra — derë mâ e gjanë.“

Luften për ditën e ardhshëme në të cilën njeriu nuk do të jetë i nda prej njeriut me mur, në të cilën do të sundojë bashkimi vllaznuer — e çfaqë Racini me nji veprim mâ të qendrueshëm dhe ma emotiv. Prej këtu rrjedh edhe fuqija mobilizatore e saj, prej këtu rrjedh edhe

karakteri i saj optimist, sepse janë viktima dhe martyrë të nji sistemi çnjerëzuer, edhe perpjekjet e saj për nji jetë mâ të mirë dhe mâ të ndritshëme njerëzore. Vepra e tyne heroike âsht pasunija e tyne mâ e madhe, me atê ata do të jetojnë gjithënji si njerëz që nuk kanë jetue për kot. Këtu âsht burimi i gëzimit mâ të madh dhe jo për kot poeti e mbaron vjershen „Ndamja" me vargjet:

Ka edhe ka të madhnueshëm gëzim
gëzim të thellë në errësinë
shkëlqe, moj Veliçe, si prush u tret
në luftë vorri shpirtin nuk e merr.

Ky kulm i naltë i luftës, ky patos revolucjonar e mbërrin kulmin në kangën „Gërmuesat", e cila jehon fuqishëm si nji thirrje e vrullshëme dhe plot afsh për përpjekje të përbashkta për rreximin e të vjetrës dhe për ndërtimin e botës së re, dhe jo vetëm aq por aty shihet perspektiva mâ e mirë, lindja e ditës së parë të s'ardhmes:

„Zbardhet nata e errtë
Copëtohet shkambi-terr
E gjeli n'katund këndon,
dhe agimi agon —
në gjak mbi shkambin lahet
dhe thith' errësí
e me fuqí
dita
shkëlqen

dhe nuk âsht e çuditshëme që edhe sot mbas nji periudhe të gjatë prej ditës kur âsht shkruejtë e ndijme se âsht e afërtë me ne, me

dispozicjonet t'ona shpirtnore. Ajo të cilën e këndon Racini në kangët e veta luftarake âsht realiteti i gjallë i të sotshëmes sonë. Njerëzit të mundit të zi të dikurshëm, simbas fjalëve të poetit janë sot zotnuesa të fatit të tyne krenar dhe të lirë. Kjo e bân Racinin poet bashkëkohor dhe të afërtë për njeriun e sotshëm, por jo vetëm kaq, edhe Racini edhe poezija e tij janë të afërtë për ne.

Jo mâ pak e randësishëme se ajo që Racini këndon për vuejtjet dhe luftnat âsht edhe fakti se Racini tue këndue âsht në të vertete poet i shquet dhe me fjalë të bukura poetike. Fuqija dhe veprimi i qëndrueshëm i Racinit si poet i nji kohës së re vjen jo vetem nga idejshmënija e tij e caktueme, por edhe nga ngishmënija e tij lirike dhe ngjyrësimi artistik i shprehjes — mâ mirë — nga bashkimi organik i njanës dhe i tjetrës.

Racini nuk e shfrytzoi vetëm talentin e tij, por bani përpjekje të mëdha për zhvillimin e këtij. Dhe në këtê punë hasi në nji pengesë të madhe për shkak se shkruente në nji gjuhë, e cila nuk ishte në pikpamje letrare e zhvillueme. Po ashtu si e mësonte mjeshtërín e randë të t'atit, ashtu e mësonte edhe mjeshtrín mâ të randë të të shkruemunit. Kështu ai seriozisht e mëson poezín popullore, melodín e saj dhe metrikën, mjetet e saja stilistike dhe gjuhësore. E kjo ishte shum me vend dhe shum e drejtë në kohë kur gjuha letrare maqedonase ishte e vorfën për shkak të traditave të vorfuna të poezís individuale në Maqedoní. Në këtê stadij fillestar të poezís bashkëkohore maqedonase,

poezija popullore mund të shërbente si burim i thellë për pasunimin me mjetet poetike dhe si materjal i pasun gjuhësuer. Prandaj nuk âsht e çuditshëme kur në poezín e Racinit hasin në vargje që janë të ngjajshëm me poezín popullore. Asht i ndijshëm ndikimi i poezís popullore, por kjo te Racini nuk âsht as e rastit as në formë stihike, por nji shfrytëzim i vetëdijshëm dhe krijues në nji model të denjë siç âsht poezija popullore me pasunín e saj të madhe. Por Racini nuk asht vetëm zbatues i verbtë që t'i mungojë çdo veshje e tij individuale. Edhe atëherë kur përdorë motive dhe mjete shprehjeje të marruna nga poezija popullore âsht i dukshëm qëndrimi i tij autor ndaj përdorimit të tillë e veçanrisht ndaj motiveve të asaj poezije. Vjersha popullore i shërbeu në fillim vetëm si bazë dhe mbi këtê bazë ai filloi mâ vonë të ndërtojë vargun e ri, nji ritmikë të re — vargun dhe ritmikën që shihen në kangët e mavonshëme të tija në „Sandanski" dhe „Gërmuesat". Nji mbërrijtje e suksesshëme e poetit âsht veçanrisht ai ritmi jambik sulmues, dinamik dhe i shpejtë në vjershën e fundit. Mandej të gjitha vjershat e tija cilsohen me nji piktorim të dukshëm të vargut. Gjinden edhe modele të theksueme teza dhe antiteza, por gjinden edhe vargje me aliteracjone dhe asonansa të zgjedhuna, si:

„Të randin mjerim të randë,
të randën fishklloje randë.
E randë e madhe je dashtuní
mâ e randë je përlëkuní.

Tue pasë nji vulë të thellë të nji individualiteti origjinal — edhe me përmbajtjen edhe me shprehjen — poezija e Racinit ishte si nji fillim solid i nji etapës së re bashkëkohore në rrugën e zhvillimit të poezís maqedonase. Dhe âsht ma se e sigurtë se Racini me anë të veprës së tij e drejtoi gjuhën maqedonase kah formimi i saj i plotë në gjuhë letrare me funkcjone të pasunueme. Kështu autori me daljen e përmbledhjes së vjershave „Beli mugri" e fitoi njohjen e meritueme si poet — krijues i poezís bashkëkohore maqedonase.

Përveç krijimit poetik Kosta Racini la edhe nji krijim proze të randësishëm në rradhë të parë për kah përmbajtja. Për atê që âsht i njohtun me poezín ky fakt nuk e habitë. Në vjershat: „Në Strugë dyqan të kem" dhe „Sandanski", të cilat janë poema të vogla me sigurí mund të bijë në sy zotësija e kjartë treguese e poetit, zotësija e tij për nji sizhe mâ të zhvillueme në trajtimin e ngjarjeve. Tue e shënue këtê në poezí, në prozë — nëpër tregimet dhe pjesët e romanit të pambaruem „Afion" — ndihet nji ndiesí e naltë lirike, nji ngjyrësim i kjartë lirik i veprimit të tregimit. Në poezí ndihet proza, proza nuk e ka mbytë poetin. Po thuej se të gjitha tregimet e Racinit janë ndërtue dhe veprojnë si tanësina të vogla poetike, si kangë në prozë. Disa momente karakteristike luftarake nga vjershat

janë transportue, me të vërtetë në nji mënyrë tjetër edhe në prozë. Ashtu, posi në „Gërmuesat“, në tregimin „Duhanmbledhësat“, i cili âsht mâ shum nji reportazhë artistike, Racini thret „Çohuni, ju të lodhun duhanmbledhësa dhe duhanmbledhëse!“ Por ajo që ngjan mâ shum midis Racinit vjershëtar dhe Racinit prozatar mund të gjindet në përmbajtjen dhe në motivet.

Si në kangët ashtu edhe në tregimet, kujdesi krijues i Racinit âsht i drejtuem kah jeta e klasës puntore, kah jeta e shtresave t'eksploatueme. Por, si çdo varg i tij, ashtu edhe çdo rresht i prozës âsht i mbushun me dashtuní për ata që vuejnë nga padrejtësinat e jetës, dhe njikohësisht me urrejtje dhe protest ndaj ata që e bâjnë të pagëzueshëm dhe çnjerëzor fatin e njerëzve punuesa.

Faqet e çfletësueme të prozës së Racinit na tregojnë realitetin e hidhtë të paraluftës në Maqedoní. Në çdo hap gjindej shenja e shfrytëzimit të njeriut mbi njeriun — në çdo hap, në katër sy, takoheshin shfrytzuesat me të shfrytëzuemit. I tillë ka qenë ligji i asaj kohe dhe i tillë âsht dhe përshkrimi në prozën e Racinit. Për shembëll në tregimet e skicueme dhe të pambarueme „Zanati i artë“ dhe „Baba“ hasim në shkakun e mirënjohtun për shkatërimin e zejtarís që âsht përpunue në vjershën „Në Strugë të kem dyqan“. Pa imtësina të shumta, shkurtë dhe sugestivisht, me nji thellim psikologjik âsht dhanë tragjedija e mjeshtërve, kujtimi mâ i hidhtë i pamjës së „zanatit t'artë“ të dikurshëm. — Përse në çdo anë kujtime të

dhimbshëme, përse i gërmoni plagët që djegin... „— thotë nji nga trimat e tregimit të Racinit, e kjo âsht nji e vertetë e thellë psikologjike që zbulohet drejtëpërsëdrejti prej zemrës së përvujtun. Në tregimin „duhanmbledhësat" po si në vjershën me të njajtin emën përshkruhet puna e randë e duhanmbledhësavet, frytet e së cilës sigurojnë nji jetë që din vetëm për mjerim dhe vdekje. Por parimi krye suer ideologjik i poezís mbetet edhe në prozë: luftë e vendosun që të zhduket bota e padrejtësís. Veçanrisht në nji mënyrë sugestive kjo âsht shprehë në tregimet: „Nji jetë" dhe „Gëzimi âsht i madh" që janë botue në dy numëra të gazetës „Flaka e vllaznimit" në përkthimin e përkthyesit të vargjeve të Racinit, e që janë me nji tematikë nga jeta e të burgosunve politik në kohën e ish Jugosllavís. Në të dy tregimet âsht vu në pah qëndrimi revolucjonar ndaj jetës, papajtueshmënija në luftë kundër anmikut të klasës. I vetmi rrugërrëfyes në jetën âsht ai që e tregojnë betejat e luftës.

Tregimet e Racinit nga pikpamja e dinjitetit artistik janë ma mbrapa nga ajo që ka mbërrijtë në lamín e poezís. Nji ndër shkaqet për këtê — në rradhë të pa.ë — duhet kërkue se krijimin në prozë e ka kundrue mâ së tepërmi si nji detyrë revolucjonare. Racini mâ së pari don që të jetë i dobishëm për qëllimet e nalta të lëvizjes revolucjonare puntore, të reagojë shpejt për ngjarjet, dhe pjesa kryesore e përpjekjeve të tija âsht e drejtueme kah efekti i përmbajtjes dhe i tendencës ideologjike. E poezija si gjiní letrare, që shpreh në radhë të

parë dispozicjonet dhe ndiesit momentale që kërkojnë nji reagim të shpejt përkatës, nuk kërkon përpjekje të vazhdueshëme, kurse, si gjini mâ e komplikueme letrare kërkon mâ shum kohë dhe mâ shum përpjekje për krijimin dhe forcimin e veprës. E Racini jeton me realitetin e përditshëm e të vrullshëm të jetës dhe nuk ka kohë për nji thellim dhe punë mâ të komplikueme mbi formën e komplikueme të prozës. Shkaku tjetër mëshihet në pikpamjen e gabueshëme që e kanë pasë n'atê kohë shumica e shkrimtarëve përparimtarë, e shprehun n'atê që e përmendëm mâ naltë: letërsija duhet të ketë, në rradhë të parë, nji karakter revolucjonaro-propagandistik. Nën strehimin e kësaj pikëpamje zhvillohet jo vetëm proza e Racinit, por në përgjithësí letërsija përparimtare në periudhën midis dy luftnave.

Nuk do të ishte aspak e ndriçueme fytyra letrare e Racinit po qe se nuk do të përmendeshte edhe veprimtarija e tij publicistike. Kultura e tij teorike, fryt i punës së palodhëshëme të tij për vetëmësim dhe simbas edukatës së tij — shum e pasun — e shtynte që të thellohet në problemet nga lamija e estestikës dhe kritikës letrare. Këtu mund të shihet guximi fillestar, por nuk mund të mohohet randësija e nji përpjekjes për mbërrijtjen në këtê lamí. Në qoftë se në studimin e shpallun për estetikën e Hegelit në revistën „Sovremena stvarnost" (Zagreb), auktori ka tregue nji mospregaditje në përpunimin e nji problemi aq të vështirë, ai në disa artikuj me karakter polemiko-kritik, të botueme në revistën „Nasha Stvar-

nost“ (Beograd), çfaqë mendime të thella e të nalta për funkcjonin e letërsís, për randësín e të vërtetës në veprën letrare dhe për tipizimin si veshje esencjale të metodës realiste.

*

* *

Vepra letrare e Racinit e përfshime në këto vija të përgjithshëme, tregon shum kjart se sa humbje ka pësue letërsija maqedonase, në ditën tragjike të 13 Qershorit të 1943. Por nga kjo shihet se çfarë bir i shquet ka dalë nga gjiu i popullit maqedonas, kjo tregon se si nji puntor ka arrijtë të ngrihet dhe të bâhet shkrimtar revolucjonar. Kjo âsht edhe mâ e randësishëme sepse në krijimin e tij i ka hy me forca të njillojta punës që nuk e kanë cekë shum bashkëkohore të ·tij. Edhe mâ shum se kjo ai u bâ shembëll i paçmushëm për shkrimtarët që me anën e letërsís t'i shërbejnë jetës e me anën e jetës të zhytën në letërsí që të bâhen të vërtetë si në jetë ashtu edhe në letërsí.

Përkthimi i vjershave të Racinit në gjuhën shqipe, pikënisht në vjetin kur u mbushën dhetë vjet prej ditës së vdekjes së tij, âsht nji akt njohjeje për veprën e tij poetike, dhe njikohesisht edhe rast shum i mirë për njohjen direkte të kësaj vepre nga ana e lexuesave shqiptarë. Në këtê drejtim meriton çdo lavdim dhe âsht shum e çmueshëme inicijatíva e Lutfi Rusit, përkthyesit të këtyne vjershave.

12-X-1953

Dimitar Mitrev

## DITËT

Posi ata gjerdhanët n'fyt
vargjet e gurëve të ftohtë,
ashtu n'krahn't t'ona k'to ditë
kanë randue, janë renditë.

A ditë janë k'to ditë
vuejtje argatësh të shkretë!

Në mëngjes me natë ngrihesh
e në mbramje vonë kthehesh,
me gëzim në mëngjes nisesh
e me lot' në mbramje kthehesh.

Le të mbetet, eh, e shkretë
kjo jetë, e qenit jetë!

Lind njeri-të të robnojnë,
lind njeri-të të poshtnojnë,
gjithë jetën papra t'punojsh
e të tjerët t'i pasunojsh!

Për pallate t'bardha t'hueja,
gërmoni vorret t'ueja!

Për vehte vetëm angarí,
për vehte vetëm vuejtuní,
si gjerdhan vargohen ditët
varg, si hallkë e çelikët.

Hallkë hekuri renditu
an' e mbanë fytit endu!

## BRENGA

A nuk ka jetë, a nuk ka
dashtní për jet' të madhe mâ,
dashtní për jetë njerzore
në këto mushkní puntore.

A nuk ka zemër, a nuk ka
zemër mbi zemërat zemër,
zemër-e gjanë gjanësí,
zemër-e thellë thellësí,
botën ta përfíj' e t'jetë
e vogël për këto mushkní?

A nuk ka dit' t'bardh'a nuk ka
mbi ditët ditë si s'ka mâ
ditë të jet'e puntorve
ditë-diell i nalt' naltësí,
ditë-det i gjan' gjanësí-
dielli të ndalet të qëndrojë
dhe koha habitshëm të ndalojë:

zemëra prangat i dërmon,
flamurin e kuq pikon,
zemra që do të hapet
dhe zgjanohet gjan' gjanësí,
të tanë botën ta përfshij'.

## MUNDIMI KATUNDAR

Për brij arës, për brij lugut,
brij kodrave t'ulta, t'blerta,
uji rrjedhë, uji përfshin
lotë bujqish, mund katundesh
breng', mjerime katundare.

E burimi uj buronte
fush'n e frytshme e ujitte
fusha frytshme fryte dha.

A mortaja natën ecte,
fryt'n e fushës a e mblidhte
se hambari shprazët mbette!

Dielli ndritshëm me ndriçonte,
pyll'i bukur më gjelbronte —
në pyll zogu kang' këndonte.

A gur në zemër iu vû,
për flokësh shtriga a e zû
zemrën e fshatit-shekull n'pikllim!

Kush e derdhë, kush po e çon
atê brymë që e shkreton
nëpër ara të gjith' drithin,
nëpër vneshta të gjith' rrushin?
Që dhe drithi t'mos gjelbrohet,
që dhe rrushi t'mos kuqlohet,
që prej mundit katundari
të mos ket' dobi i pari?

## DUHANMBLEDHËSAT

Në kandar të ftohtë e peshojnë me gram,
por a mundet me e pushue
mundimin t'anë, t'anin duhan;
djersën t'onë që âsht krypësue.

Në mëngjeset e verës qysh para agimit,
deri n'orët e shurdhta të mbramjes së dimnit,
ai unshëm t'onin mundim gëlltí
djersën e gjakun e t'onën fuqí.
I verdhë të verdha i bân ftyrat e zbeta
dhe në mushkní bije mikesha të verdha.

Në mëngjeset me brymë, në t'fresktin agim,
na të mendueshëm atê e mbledhim.
Gjeth mbas gjethi këpute,
gjeth mbas gjethi rradhoje,
gjeth mbas gjethi ndrroje, paloje,
gjeth mbas gjethi përkdhelshëm, idhnueshëm rendoje
dhe n'vargun e gjatë prej pikave të djersës
dhe shpresave të mallkueme, dhe të gjelbrtit idhnim
me sy të turbulluem, me t'idhnueshëm shikim
në gjethet e njoma si ar të verdha
vargoje kjartas, po ashtu pa zâ:
prrallën t'idhtë të jetës së turbullueme.

A nuk e din?
Kur koha vjen të peshohet duhani,

masë nuk ka, gërmon në mushkní,
pa mos u ndalë, fund pa mos gjetë
jo brengë, por mallkim, e n'syt e turbulluem
dhe padashtas gufon vetë
tajfuni.

Kandari i merr fletët e arta
e n'mushkní tërbohet egërsisht dallga
e brengës së verdhë-e gjethëve të verdha
e djersës së verdhë të duerve t'ona!

## LENKA

**„Bilana pëlhurë zbardhonte..."**

Lenka qysh kur e la
këmishën e hollë' të lintë
në avlimente paendë
dhe me nallana shkoi
duhan në monopol t'rradhoj'-
iu ndryshue krejt fytyra
posht' vetulla iu lëshue
dhe buza iu shemtue.

Nuk ishte e lindun Lenka
për atê të shkretë duhan!
Duhanet-helme të verdha
për mushkní-tuf't 'trandafilta.

Vjeti i parë kaloi
bucë në zemër iu bâ;
vjeti i dytë mbaroi
dhimbja në krahnuer nuk e la;
e vjetin e tretë toka
trupin e saj mbuloi.

E natën kur hânëza
mbi vorr rrezet lëshonte,
mbi atê e qetshme era
dhimbje pikllimi këndonte:
„Pse më mbete, pse më mbete
moj këmishë, ti, pambarue'?
këmish' që ishe për t'dhurue..."

## NDAMJA

— Gurbetçijvet —

A s'të tregova, a s'të tregova
a s'të spjegova, kur nga ty u ndava?
Hiç, moj, mos më prit, hiç, moj, mos më prit
Belgradi a kulshendër n'Belgrad un' rob
shëndetin e la në t'hueja shtëpí
me t'imin shëndet të pangijshmit ngi,
e në shtëpi unë nuk kam me kthye,
syt t'ueja mâ nuk kam me i shikue,
trupin t'and mâ nuk kam me e lëmue,
atje larg diku i shkretë vorri
mjerim i shkretë, moj Velë për ty
i shkretë do t'mbetet...

E dij gjerdan mâ ti s'ke rendit',
e dij ti pajë mâ nuk pregadit,
e dij, Velë, çdo gjâ u bâ shkreti,
argate e mjerë a s'je dhe ti?
Duhane mbjellë, duhane rradhit
duhane dhimbshëm n'monopol rendit-
me pikëllim ti më përkujton
ditët durim randë randojn'
Veliçe, shoqe, shoqe e artë!

Por unë çka të thom, Velë, ndigjo!
Ti mos mallko e hiç mos vajto!
Ngrei pak syt-syt si shkëndija
nji ata sy që kallin shpirtna.

Ai që, moj, Velë, na muer çdo gjâ,
prej ferrit mâ t'errt' ai, moj, na la
shekuj për mundim, por edhe për luftë,
ka shum posi na në këtê botë.

Ka edhe ka-mundohen gërmojnë,
gërmuesat gërmojn' nëpër' errësí,
gërmuesat gërmojnë' dhe tunnel shpojnë.

Ka edhe ka-të madhnueshëm gëzim,
gëzim të thellë në errësinë
shkëlqe, moj Veliçe, si prush u tret
në luftë vorri shpirtin s'e merr!

## BALLADË PËR TË PANJOFTUNIN

Në fush' t'Manastirit diku
vner lëshon nji shelg i mallkue',
nën atê shelg nji vorr shikon,
nji ushtar i panjoftun aty pushon.

Qysh n'luftën botnore âsht shtri,
qysh at'her' i shtri âsht bâ dhe,
mjerim i fort' e ka përpî,
këtu ai i shkreti u bâ flî.

Askush nuk qëndron pran' tij,
mbi tê qielli i nalt' me hyj,
toka nën tê po mëshihet,-
mbi vorrin shelgu po ngrihet.

E n'pyjet që janë gjelbrue,
atje bashk' janë vorrue,
luftarë për trimní t'dallue',
që ran' për atdhe tue luftue.

Mbi ta drujt në mësnatë
nga e keqja fërfëlluen,
liqejt e maleve kjartë
me dritë t'fuqishme ndriçuen.

Dhe nga ata-zanafillat
nji mbas nji vijshin,
vorr në vorr zanat po shkojshin
trimat në valle i mirrshin.

E kur ishin tue kalue
afër shelgut të vnerue'
aty trimat u ndaluen
vllaun e panjoftun ftuen:

„Hajde, çohu, jaban, i shkue'
me zanat valle me vallzue,
gjelat, agimi tue ague,
në katund kanë me këndue.

E ai prej vorrit bëlbzon
nji mbas fjal' t'idhta rradhon:
„kaloni, kaloni vllazni
s'jam unë për atê shoqní.

Kush për atdhé âsht flijue
për drejtësí tue luftue
te ju vllazën ai s'vritet
në zemrën t'uej gjithnji mbetet.

Ju kang' atij i këndoni,
me kang' at' ju e vajtoni,
ashtu të gjithë ju lindni
edhe gjithashtu ju vdisni.

E këtu unë pse mbeta?
përse plumbi më qëlloi,
përse toka më mbuloi-
për ç'ka un'i rij u treta?

Tregoni, vllazën, tregoni,
tregoni, mandej kaloni

asgjâ mue prej ketu s'me ngre
e zez' âsht vdekja e ime.

Luftarët i ulën krenat,
e zânin e ndalën zânat,
mjer ata, ata të shkretë,
që në luft' kështu kan' mbetë.

Heshtën, porse gjelat u zgjuen,
gjelat e katundit kënduen
e zânat në pyll u larguen
me luftarë ndër duer kaluen.

Si shkretí fusha mbeti
i shkret' agoi agimi
e zânat në pyll u larguen
i panjoftuni âsht vnerue.

## ELEGJI PËR TY

**„Errësohu pyll, zemrohu motër . . .“**

1

U nisa dhe kalova dje,
n'at' pyll të gjelbërt' atje
nën ahet rrit në naltësí,
nëpër qylym hijesh n'gjansí.

Ecnja me krye të turbulluem
i krusun, i tretun, i menduem,
ecnja me buc' n'zemër, me idhní
dhe me gur të zi në krahnuer.

Ej, gjidi, pyll i gjelbërtë!
Ej, gjidi, uj i fresktë!
zogjt këndojnë-lot lëshon ti!
dielli shkelqen-errësohesh ti!

Në qoftë se mësheh eshtnat
e vigajve trima të rij
që këtu me ty janë shtri,
n'ato prozhme plot errësí
pse s'len kangët t'jehojn' n'ajrí?

Pse drujt këtu te ty
dhe përmbi ata degët
e përmbi degët gjethët
fishkllojn' heshtas me dhimbshuní?

2

Atje naltë, naltë në qiell
agon drita, zgjohet toka
i përhapë fletët dita,
i derdh' rrezet e florijta

atje agimi skuqëllohet-
zemra ime pikëllohet.

Pus të thellë nji gërmoni,
uj të ftohtë nga ai nxirrni,
plag't e randa me të lagni
të mos djegin, të mos dhambin.

Agim i kuq e plot shkëlqim!
Agim i dashtun probatim!
Ti përhapesh në largësí
a do t'japish njiher' ngrohtsí,
kandshëm, fort, e mir' e mirë
përmbi lumej, përmbi pyje
përmbi fusha, përmbi lugje,
përmbi vendim t'im të dashtun?

3

Dy kondra-dy tatepjeta,
midis tyne urë e hollë,
nën urën uj i ftohtë përshkon
kalon e plagën e pastron.
Rrjedhë prej shekullit shekulluer,
i rij e gjithnji mâ rinuer,
rrjedhë e atij mundimet
të plakme e mâ të plakme!

Rrjedhë e përfshin me vehte
pran' tij që rrjedh çdo gjâ,
edhe në kodrinat jeta
myshket në troskë e veshme.

Rridhni përroje të ftohta!
Rridhni dhe imtësoni kodra!
Rridhni nëpër t'onat zemra
se edhe gjaku rrjedh te na!

4

E mjer' âsht e mjer' jeta argate
n'errësí e ndërtueme,
na kanë poshtuem posi bagëtí
n'këtê bot' plot bukurí.

Kush ua theu fletët e bardha,
fletët e pllumbave t'bardhë?
Kush i turblloi kronet[1]) e kjarta,
kronet e shpirtnave t'pastra?

Dhe kush e ndau dhe kush e ndau
me mur njeriun nga njeriu?
Dhe kujt iu kujtue, kujt iu kujtue
njeriu prej njeriut t'jet'i robnue'.

Dhe njeriu prej njeriut
të vuejë
të hjekë
e t'ikë
prej djepi deri n'vorr.

---

[1]) burim

5

Mirë ta dijsh, në mend ta kesh
dhe kurrë mos ta lash'n' harres'
puntuer je-vërtetë puntuer
do t'rrëxohesh dhe do t'çohesh.

Vetëtimat n'kan' me mbrrijtë,
dielli në se ka me shndritë,
rrugët, rrugët, vetëm rrugët
t'luftës para teje janë.

E përjetshme posi vdekja
âsht e gjatë edhe lufta,
por m'e fuqishme se sa vdekja
nëpër rugët âsht beteja.

6

Shtrydhni edhe grabitni
djersën, mundin e mish'n e çvesht'
gojat e shkreta ua mbyllni
britmat të mos i ndini.

Edhe syt e zi gërmoni
të shikojn' mos i lejoni,
duert e burrave i theni-
zemrën mizore ushqeni.

Shuni edhe dritat!
Errsina t'bâhet-gur i zi!

Ka dhe ka në errësí
diçka t'gjallë prap t'ndriçojë
ka edhe në shpirtin dhimbje
ka dhe shpirte të ushqye.

Dhimbja dhemb-dhimbja djeg,
dhimbja pjek-shpriti m'nerë,
por dhe dhimbja kur xixëllon
për t'mallkuemit mjer'e mjerë!

## MËNGJESI MBI NE

Vijnë nga largësija e murrme
të diellit rreze t'arta,
derdhen nga largësija e murrme
të mëngjesit lagështí të brymta.

Nëpër të gjata gjansí të rrafsha
çohen mjegulla të holla,
e nëpër katunde të vegjël-në gjum
mësheftas fërfëllon nji zhurm'.

Fërfëllon e derdh' në zemër brengë
për robët e tokës së zezë,
heshtas fërfëllon për fushat e vdekme,
për katundet e qytetet-robë.

Eh, ato gjansi t'gjana, të rrafsha,
eh, ato të shkreta brenga,
të vdekme, t'errta, t'egra kulçedra,
të ulijve të thyeme dega.

Nëpër to djers' e njeriut kullon
dhe fuqija e përgjakshëme rrënkon,
nëpër to gëzim kurr nuk ka,
po diell të gëzueshëm ka!

Por ato mëngjesë me brymë të freskta
punojnë e punojnë në mushkní.
Punojnë e këndojnë si stuhí
si zjarr-edhe i djegin mushknit.

## TATUNÇË

**Banës**

Mos më mallko, mos më vajto!
Varg mallkimesh mos më rendo!
Gur i randë më âsht jeta,
mâ e randë më âsht gjegja
për të pop'llit fjal' të shenjta!

Në se shtëpí unë nuk bâna,
në se shimshir derë s'hapa,
shpí vllaznore e kam botën
vllaznisht zemrën që e hapën
zemra - derë mâ e naltë
zemra - shtëpí mâ e gjanë.

Në se grue unë nuk pruna
n'dhomën t'ime gonx' burbuqe
t're dashnore e besnike-
mos më vajto, mos më mallko:
shoqja n'luftë e n'betejë
diell shkëllqen edhe ndriçon!

Në se të djelmënís vjetet
nëpër rrugët, nëpër izbet,
në rinín e hidht' i mbolla
drejt në sy vetëm më shiko
t'i më këndojshe, mos harro:
„Nana hajdut nuk ushqen..."

E në se nuk vdes në shtëpí,
po ku shtrigat veç gjëmojnë,
shkëndí t'luftës ku xixllojnë,
të lumt thuej, ti o shpirt
ka përse të quhesh shpirt.

## NË STRUGË DYQAN TË KEM

„Zanati âsht i artë"
Fjalë e urtë

Shkrumohu, merak, u përvlo,
shkrumohu edhe bânu hî:
vetëm mjerime mos trazo
mjeshtërve t'mirë tash n'pleqsí!

Kohë të vështira kan 'arri
edhe të randa mallkime
prej dite n'dit 'vdiset n'urí
shpirti me vjet mbledh vner të zi!

Mos këndo kangën e mjerimit
nëpër pylle lisat kalben
ujnat rrjedhin-kodrën sharojn'
plepa të rij me vehte çojn'.

Çarshít dalngadalë u shuen
edhe dyqanet u shkretuen —
çdo gjâ u shkretue u përmbys
mjeshtërija e artë u ndryshk.

2

Na kishim çarshi për tregtí
dhe zgjoj-kosha pazare t'rij
magaza t'mëdha t'rreshtueme
me mall plot të mbushëme.

Po të zbritshe poshtë në treg,
po t'kalojshë kah dyqanet
jehonte zhurm', pun', gjallní,
sanduqe t'mbushun me flori.

Kpucët i bajshim vet' at'her',
plloskat, kazmat, sendet me vler',
me duert t'ona punuem
qytete të bardha ndërtuem.

Kush i shkretoi, qytetet
kush na i rrënoi?
Kush i shkretoi, i mbylli
dyqanet e t'naltat shtëpí?

3

Në mbramje atje n'perëndim,
n'mbramje në t'parin terrim
pragun kaloj shum i lodhun
n'dhom' t'shkatrueme-i mërzitun —
n'minder ulem ashtu shtrembue
n'krahnuer guri tue më randue,
ku âsht, ah, ku âsht, dëfrimi,
ku âsht shpija, ku âsht gzimi?

Heshtja e mallkueme nuk pran.
Heshtja e mallkueme nuk bëzan,
sikur, perëndi, mortaja
për flokësh t'gjith' i ka zanë.

Nëpër rrugicat shapëllojn'
këpucë me thumba ndigjon
heshtjen e presin me thika
venën e pijnë me kupa.

Dhe trandafilat në bahçe
i ndigjon me errësinë
përshpërisin pa merak dashtunî,
përshpërisin koht' e arta n'lumní.

4

Prralla mbetën përherë
vozgat e vjetra me verë[1]):
pralla t'dhimbshme në mjerim
në zemër bucë bâhet n'trishtim!

Të prishuna e t'mykuna
në raft ram'e t'ndryshkuna
n'izbe t'errta në lagështí
krymbat i hanë këto fuçí.

Askush s'farkon, s'bân mâ fuqí
t'mëdha si t'vjetrat s'bâjn 'tashti!
Si të vjetrat mbushë me pije
me ven' të kuqe plot shije.

Edhe natën ndigjon zhurmën,
n'vozgat sajbít tue shëtitë.
Ikin-se frigohen fëmijt —
andrra për kohën që ka ikë. . .

---

1) venë (g)

5

Bankat ndërtuen pallate,
të gjana përhapën rrjeta,
bankat ndërtuen pallate
dhe kulla t'holla, të nalta:
kulla termaj naltësohet
toka teposhtë thellohet.

Nga çdo gjâ kajmakun hanë
edhe larg nga djersa shtrydhin,
nga çdo gjâ kajmakun hanë
vetëm mundin na e lanë.

Bankat ndërtuen pallate
bankat e imamve të rij
tjetër kpucët na i ndreqën[1])
me kazmë vorrin na e hapën[2])—
u zhduk e u ndryshk i arti
i ndershmi i yn' zanati!

---

[1]) ndreqën=ndreqë
[2]) hapën=hapë

6

Qé, duel me nallana
e bardh' e bukur Fidana,
shëtit posht' në çarshí
kur i ulun n'qepenek rri.

Në qoftë se me sy shikoj
sy âsht-ta qëroj,
në se me dorë lëmoj
dor' âsht-ta shkurtoj.

Në se trupi më kaplon,
pse k'tu t'gjall' po m'varron,
Fidan', m'thuej, due me m'tregue
f'tyrën t'msheh-ku m'e sukllue?

Mjeshtër e ustabash mbrrijta,
isha mjeshtër e çirak zbrita:
për borxh dyqani m'u grabit,
për borxh aletet i kam shit.
Me duer jam e k'to të dyja
m'u thanë nga papunsija.

7

Të randin mjerim të randë,
të randën fishklloje randë!
E rand'e madhe je dashtuní
mâ e randë je përlëkuní.

Nji kup' venë t'kuqe mbushni!
Mbushni kupën në veresí!
Ta farkëtojmë bjereni
palën e Marko mbretit.

Gjethët kan'ra në pyje—
vetëtimat vetëtojnë n'izbe!
Në fushë përmbi shqerrat
të mprehta shkëlqejnë thikat.

Në Strugë të kem dyqan,
në qepenekët, unë, të rij,
të shikoj, vetëm, të shikoj
dhe aty jeta le t'm' shkoj'.

## GËRMUESAT

Zbardhet nata e errtë!
Copëtohet shkambi-terr!
E gjeli n'katund këndon,
dhe agimi agon —
në gjak mbi shkambin lahet
dhe thith'errësí
e me fuqí
dita
shkëlqen!

Çohuni ju t'lodhun,
gërmues e gërmuese,
nga mundi
popull
i zi!

Me kazma n'krah
me kore bukë — tha
nëpër rrugicat e përpjeta,
nëpër fushat e rrafsha,
në ditët n'shkëlqim
të nisemi dhe na
të mjeruem pa da!

E gjyshit bogumill
toka e butë rrënkon
e gatshëme për fryt
me breng 'pret në shpirt
rahjet e forta

të kazmave të mprehta
mbi troskë
pelin
eshkë!

Në punë!
Në mund!

T'i gërmojmë butë
fushat e frytshme
me afjon, drith', duhan
të bâhen të begatshme.

Nëpër vijat e shtrembta
uj të lëshojmë
për orizin e rij
për lobodat[1]) që gjelbrojnë.

Në punë!
në mund!

Të prodhohet fryt i pasun!
të ngjallet jetë e re!
në hî troskë, pelini
në zjarr varfënija, mjerimi!
Dejtë të lëshojnë
rranjë në thellësí
frytet të rriten
naltë në naltësí,
të lirë
në ajrí!

Lavrojmë me pllug,
por, toka e artë
sa e pasun âsht!

Në hî troskë, pelini
në zjarrë varfënija, mjerimi!
Të pushojë, të zhduket
e madhja idhëní
për jetën në vorfëní
njeriu
âsht bâ —
bagëtí.

E n'ata mëngjese freskore
të jehojë kanga gazmore
e sulmeve shoqnore —
të rahin zemrat e reja,
të rritet gjoksi me fuqí
të mbushun me idhní.

Prej vuejtjeve të randa
nuk pam'ditë të bardha,
e nga lotët e nxehtë
nuk bâhet e ambël
e jona jetë!
Në punë!
Në mund!

Nuk jemi na të vetëm
nuk jemi vetëm këtu —
na jemi në tanë botën
të panumërt'
miljona,

nga mundi
popull
i zi!

E lavdishëme le t'jetë dita
dhe hapi i parë
në shekujt fillestarë!
Do të kalojë fuqishëm jehona,
do të shkëlqejë dielli i artë —
do të zhduket në botë
do të shembet turpshëm robnija
do të shkëlqejë jeta, lumnija.

Dhe lumejt do të rrjedhin
brengën tue përfshi
në vdekje shekullore!
Lumej plot gjallní
me të zgjuemen fuqí
të gërmuesave,
të gërmueseve
të vuejtunve,
të çveshunve,
të unshëmve
në tan' tokën!

Zbardhet nata e errtë!
Copëtohet shkambi-terr!
E gjeli n'katund këndon,
dhe agimi agon—
në gjak mbi shkambin lahet
dhe thith' errësí
e me fuqi
dita
shkëlqen!

## SANDANSKI

— poemë —

Prej katundi ishte.
Vorfënjak.
Vuejtjet e tyne i dinte
dhe luftën katundare
qysh vocrrak.

Fyellit i fryente
dhent i kulloste
e i habitun
shpeshherë ndigjonte:
erën tue fishkllue
fyellin tue fërfllue
dhe n'ahet e shpeshtë
kangë hajdutësh
këndonte. . .

Mali i Pirinit
(nan' e hajdutit)
me qumësht i pari
e ushqei;
mali i Pirinit
(nan' e hajdutit),
për luft' i pari
e mësoi!

Fyellit i frynte
dhe rritej shqipe

El Tep madheshtor
në Pirinin me bor'.
Fyellit i fryente
dhent i kulloste
e qysh si fëmí
shikonte:

T' jatin
flamurtar
n'malin e Pirinit
flamurin ka ngrit',
popullin katundar
nga Kresna në Razllog
në luftë
e ka pri. . .

E mandej i mallkuem
nga tirani i tërbuem
e la në hî
të nanës shtëpí.
Me t'vetët shëtiti
nëpër botën mbarë,
n'qytetin
e largtë
qëndroi
proletar.

Me çekiç n'dor' qysh n'agim
punonte pa da deri n'terrim
gozhde n'këpucë

farktonte,
dhe mjerime t'idhta
të jetës kujtonte
gjat' netve të zjarrta
andrronte.

Jetoi
n'mundime
n'djers' të fëliqta —
n'mes turpit, n'robní
në ditë palumní,
por shqipe vetë
gjatë asaj jetë
ai pa naltsina
të bardha — thepina.

Gjoksin e hapi
e n'ekstazë qëndroi,
Çernishevskin,
Pisarefin
me etje
lexoi.

Në të bujshëmen riní
për Gocen ndigjoi,
për veprën e popullit
të shenjtë
e pasoi:
si shok besnik
jetë dhe vdekje

për veprën
dhuroi.

Me vrull urrente
errësinën robní
për vdekje dashnonte
vendin e tij
e shkëlqei,
e shkuel robnin
e nisi
titan n'malin Pirin.

Në katunde
e qytete
e njeh çdo njeri
plak dhe i ri
Sandanskin
mbretin
e Pirinit!

Nëpër Bansko e Razllog
Sresko e Nevrokop
ka t'gjânë mbretní
gëzon t'madhe lavdí
që mbret s'e ka asnji:
për të gjith' robët
âsht nanë,
për anmiqt
tmerr
dhe drithmë.

Në luftë kur niset
kulshedra çohet,
vetëtima ndriçon
dhe gjarpni fishkllon.
Luftën kur e nis —
hana gjezdis!

Zemra e tij e ngrohtë
sqetull vllaznore
për çdo të mjeruem
e të pikëlluem:
i krishten, Turk
Grek ose Vllah
për atê âsht nji
i barabartë
vlla.
E dora burrnore
e egër si rrëfe

që bije
mbi tiranin e mallkue'
të dobtin me ndihmue
të drejtin ta mprojë
t'i ahmerret
të keqes me të keqe!

## NJI PUNTORIT

Njeri të jesh, gjak të ngrohtë të kesh'
me krye të mendojsh, me krahë të punojsh
dhe prapë diçka i vdekun të jeshë.
Gjatë gjithë jetës dit' edhe natë
të mundohesh edhe të përpiqesh
dhe prapë të jesh i unshëm, i ngratë.

Puntuer i përvujtun:
të mos kesh' asgjâ, të vuejsh për gjithçka
e ti e vllaznit t'uej të bani çdo gjâ!
Pallate të ndërtojsh
nëpër izbe të jetojsh
prej djepi deri në grop'
të jesh' gjithënji rob.
Nga mundi t'uej
të jetoj' i huej'!

O vlla! Pështye këtê jetë
me vllaznit t'uej, me mundin t'uej
zhdukeni këtê botë
dhe tjetër ndërtoni —
vllaznisht!

## PËRMBAJTJA

Koço Racin
VJERSHA

* * *

Përktheu
Lutfi Rusi

* * *

Kapakët prej piktorit
Vasilije Popoviq - CICO

* * *

Redaktor teknik
Koço Pendovski

* * *

Botues : Shtëpija botuese shtetnore për letërsi artistike „Koço Racin“ Shkup. Libri u botue në 2.000 copë gjatë muejit tetuer 1953 në shtypshkronjën **„Nova Makedonija“**

